## Serbia i shtyn fshehtas Shqipëtarët e Luginës që të shkojnë në Siri

Me shpërthimin e konfliktit të Sirisë, i cili është zgjeruar edhe në Irak dhe Afganistan, gjatë vitit 2012 e në vazhdim, ka bë që të ketë ndikim edhe në Trojet tona Shqipëtare. Ky ndikim është më se evident sidomos në Trojet tona ende të robëruara-siç është edhe Lugina e Preshevës. Duke e ditur faktin historik, që Serbia dhe disa nga fqinjët të tjerë, përmes shërbimeve të saj sekrete, edhe në të kaluarën kishte tentu që t'i identifikonte Shqipëtarët vetëm mbi bazën e fesë islame dhe si luftarë vetëm të fesë, me qëllim që të arrinte objektivat e saj politiko-shoveniste( pushtimin e Atdheut tonë), pritej që e njejta do ndodhte edhe tani. E veçmas kur jemi dëshmitarë që nga vitet e 90 të shekullit të shkuar, kur në mënyrë të organizuar ishin ndërmarr veprime të tilla- në përhapjen e sekteve ekstreme fetare-vehabizmit në Trojet tona të robëruara!

Duke qenë se Lugina e Preshevës, e vendosur në pjesën skajore të territorit Shqipëtar, ku konfliktet e shumta u zhvilluan në tërë historinë, pos saj duke qenë nyje neuralgjike, shkaku i korridorit gjeostrategjik, nga kalon rruga lidhëse Europë-Azi, përmes luginës së Moravës, në luginën e Vardarit, bëri që ndikimet e jashtme, zakonisht të dëmshme për Kombin tonë, të jenë më të shpejta! Kjo krijoi edhe metamorfoza në disa nga familjet e Shqipëtarve të Luginës së Preshevës, duke i shartu në gjakun, politikën, kombin, fenë, kulturën, traditën e atyre pushtuesve, ideologjive, kombeve, politikave, feve, kulturave, traditave të huaja!

Në këtë rast Serbia, përmes formave më të fshehta dhe perfide, vuri në shërbim të saj praktika speciale, jo vetëm që të vepronte brenda territorit të Luginës së Preshevës, por edhe në Kosovë! Serbia, fillimisht u tregu shtet "shumë demokratik" sepse lejoi që në shkollat shqipe, të mësohej edhe lënda "e drejta islame"( e kamufluar si e drejta fetare)! Lëndë mësimore kjo, hapur tregon që është korrikuluar-planprogramuar nga shërbimi serkret i Serbisë! Më pas duke përhapur imamët vehabi, që predikonin "xhihad" kundër shteteve Aleate të Shqipëtarve dhe që glorifikonin Organizatat Terroriste Islamike, e asnjëherë nuk kritikonin aspak robërinë e Serbisë mbi Luginë! Agjentë-kryesisht spijunë-bashkëpuntorë, që në popull propagandonin të njejtat politika siç i propagandonin imamët vehabi. Krijoi fshehtas, përmes imamëve vehabi dhe bashkëpuntorëve të saj( Serbisë) edhe shoqata kulutore-fetare, duke tjetërsu Kombin tonë në Luginë të Preshevës, etj… Madje Serbia, nga Lugina e Preshevës, ka arritur të rekrutonte edhe disa( të pakët) ish-luftëtarë të UÇPMB-së, e të cilët në opinionin publik njihen si nacionalist( e si të tillë i vlerëson populli Shqipëtarë), por që janë veglat më të suksesshme të shërbimit sekret të Serbisë, për radikalizim të rinisë Shqipëtare, e deri edhe për motivim dhe organizim për të shku në luftrat terroriste të Sirisë e gjetiu! Ndërsa zërin kritikë, që ishin nacionalist Shqipëtar, e shtypi sidomos përmes këtyre imamëve vehabi, bashkëpuntorëve-spijunëve të Serbisë, etj forma, deri edhe duke i futur anëtarë të familjes( farefisit të ngushtë) të bëjnë presion që të heshtin së paku, apo edhe më keq pësuan( u etiketuan si "qafira" apo edhe si agjentë të Tiranës, Vatikanit, Washingtonit etj) ! Ndërsa Republika e Kosovës, deri në vitin 2013, bënte sikur nuk ekziston ky rrezik, shkaku që ishte cenzuru nga UNMIK dhe EULEX në kompetenca, por edhe nga fraksione që në UNMIK dhe EULEX, ishin si dorë e Serbisë, e njejtë edhe nga agjentë të Serbisë, që ishin katapultu nëpër Institucionet e Sigurisë së Republikës së Kosovës. Madje për më keq, edhe sot, asnjë institucion i Sigurisë së Kosovës, apo as i shtetit Amë( Shqipërisë), nuk ka arrestu, apo nuk ka bë

ndonjë veprim, në parandalimin e shkuarjeve të të rinjëve Shqipëtarë( shqipfolës) të Luginës së Preshevës, në Siri e gjetiu. Ndërsa mos të flasim më për okupatorin, i cili ishte promotori kryesor, jo vetëm në Luginë të Preshevës, por edhe në Kosovë, Iliridë(Maqedoni) deri edhe në Shtetin Amë, që të rritet sa më shumë ky numër- këtë faktorë determinues, shumica e zyrtarve të punësuar në Institucione shtetërore, Organizata joqeveritare etj e heshtin- shkaku i implikimit politikë të Serbisë!

Lirshëm në Luginë të Preshevës, mund të flasësh, për organizimin dhe shkuarjen e grupeve terroriste shqipfolëse për në Siri- askush nuk të pengon, madje edhe kritika e nacionalistëve Shqipëtarë ka vdekur tashmë( shkaku i shtypjes nga Autoritetet e Serbisë)!

Aeroporti i Nishit (sidomos), në jo pak raste shërbeu për nisje të terroristëve, por sidomos nga Shkupi, e mos të flasim më për rrugët tokësore!

Nga fillimi i konfliktit në Siri, e në fqinjët e saj, nga Lugina e Preshevës, element të fshehtë, kryesisht si imam vehabi, motivuan, organizuan, financuan që të shkonin! Madje mund të flitet për përqindje ndër më të lartë në Trojet Shqipëtare, që nga Lugina e Preshevës, që shkuan për këto luftra terroriste. Madje, në shumë raste, shqipfolës nga Lugina e Preshevës, ishin edhe si kordinator-drejtues, motivues edhe për grupe terroristësh që shkuan edhe prej Republikës së Kosovës, për në Siri e gjetiu!

Për të ardhur keq, është fakti që as 15 vite më përpara, po këta terrorist, në pragun e shtëpive të tyre e kishin luftën e UÇPMB-së, por as ata, dhe as familjarët e tyre nuk dilnin( në shumicën e rasteve), madje edhe për më keq edhe bëheshin pengues( mbyllnin-fortifikonin dyert e oborreve që ne luftëtarët e UÇPMB-së mos të mund të hynim!), e deri edhe në ca raste si propagandues dhe bashkëpuntorë të Serbisë bëheshin!

Ky fenomen, është paralajmërues i qartë, që në të ardhmen e afërt( sigurisht posa të mbaroj lufta terroriste në Siri, Irak dhe Afganistan), Serbia të filloi terrorin mbi Luginë të Preshevës, duke u arsyetu që është në kërkim të po këtyre terroristëve islamik. Mirëpo në këtë rast Serbia s’do ndalet vetëm në arrestimin e këtyre shqipfolësve, por terrori do godas mbi familjet nacionaliste Shqipëtare! Nga ana tjetër, asnjëri nga ne Shqipëtarët, s’do mund të dalim në mbrojtje të duhur, apo s’do ketë mbrojtje të duhur shkaku i amullisë që krijohet, e veçmas në faktorin ndërkombtarë, derisa Serbia do tentoj të arsyetohet në luftimin e terroristëve të ISIS-it! Mbetet shpresa, që vetëm ndikimi energjik i Shtetit Amë së bashku me mbështetjen e SHBA-së dhe vendeve mike të Europës, të mund që ta shmang rrezikimin e Shqipëtarëve nacionalist, duke leju vetëm shqipfolsit të arrestohen!

Derisa shihet që deri sot, Serbia asnjë terrorist të ISIS-it nuk e arrestoi!!!

Më:21.11.2016



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.